# Tri bazat e besimit

# الأصول الثلاثة

< Shqip – Albanian – ألباني >



Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل



Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# TRI BAZAT E BESIMIT




**Baza e parë:** Që robi ta njohë Zotin e vet.

**Baza e dytë:** Që robi ta njohë fenë e vet.

**Baza e tretë:** Që robi ta njohë Pejgamberin e tij, Muhamedin ﷺ.
Këto baza janë tri pyetjet që do t'i bëhen njeriut në varr.

**Baza e parë: Njohja e Zotit:**
Këtu hyjnë disa çështje:
1. Allahu është Zoti ynë, i Cili na mbikëqyr ne dhe të gjitha krijesat me begatitë e Tij.
2. Allahu i Lartësuar është i vetmi që meriton adhurimin.
3. Allahun e njohim përmes ajeteve (shenjave, argumenteve) të Tij dhe përmes krijesave të Tij madhështore.
Prej argumenteve të Tij janë: nata, dita, Dielli dhe Hëna.
Prej krijesave të tij janë: shtatë qiejt dhe shtatë tokat dhe çdo gjë që gjendet midis tyre.

**Baza e dytë: Njohja e fesë:**
Këtu hyjnë disa çështje:
1. Feja e vetme që e pranon Allahu është Islami.
2. Islami është: Dorëzimi ndaj Allahut me Teuhid, nënshtrimi ndaj Tij me bindje dhe largimi nga shirku dhe ithtarët e tij.
3. Shkallët e fesë janë tri: Islami, imani dhe ihsani.

**Baza e tretë: Njohja e pejgamberit Muhamed ﷺ:**
Këtu hyjnë disa çështje:
**1. Emri i pejgamberit dhe prejardhja e tij:**
Ai është Muhamed ibën Abdullah ibën Abdul-Muttalib ibën Hashim-i, ndërsa Hashimi është nga fisi kurejsh, kurse kurejshët janë arabë dhe arabët janë pasardhës të Ismailit, të birit të Ibrahimit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi ta.

**2. Mosha e tij:**

Ai jetoi gjashtëdhjetë e tri vjet; dyzet vjet para pejgamberllëkut, kurse njëzet e tri vjet si pejgamber, i dërguar.

**3. *Nebijllëku* (pejgamberllëku) dhe *risaleti* (dërgesa) i tij:**

U bë *nebij* (نبي) (pejgamber) me fjalën kuranore *"ikra"* (اقرأ) (lexo), kurse u bë *resul* (رسول) (i dërguar) me fjalën *"el-muddeththir"* (المدّثّر) (i mbështjellë).

**4. Vendi i tij dhe emigrimi:**

Vendi i tij është Meka, kurse vendi ku emigroi është Medineja.

**5. Çështja në të cilën thërriste ai:**

Allahu e dërgoi atë për të na e tërhequr vërejtjen nga shirku dhe për të thirrur në Teuhid.

